# Mal Berisha

KOHA JONE

26 Gusht 2017



# 26 gusht 1952 – Gjithçka filloi këtu!

**(Shënim:** Ky shkrim shoqërohet nga një album me 81 fotografi, të realizuara ndër vite dhe në vende të ndryshme.)

# 26 gusht 1952 – Gjithçka për mua filloi këtu, 65 vjet më parë

Në brendësi të këtij pylli gështenjor, në sfond, dikur ndodhej një shtëpi ku jeta gëlonte. Aty jetonin burra e gra, djem e vajza, nuse të reja që prisnin të bëheshin nëna, të rinj që po burrëroheshin e përgatiteshin për martesë… Pikërisht aty, më 26 gusht 1952, nëna ime e dashur, Sibja, i dhuroi djalin e saj të parë babait tim të ndjerë, Bajramit, i cili asokohe sapo ishte veshur me uniformën e ushtarit të Republikës.

Askush nuk e dinte atëherë se ajo ditë do të shënohej një ditë për historinë e njerëzimit. Madje, deri pas vitit 1990, rrallëkush ishte në dijeni se më 26 gusht 1910 kishte lindur ajo që sot njihet dhe nderohet si Shën Nanë Tereza.

Çfarë koincidence e bekuar!

Heronjtë e jetës sime janë prindërit e mi – babai dhe nëna ime – të cilët shfaqen në fotografinë e parë. Ata bënë të pamundurën për të më dhënë shkollimin që më hapi dyert e jetës. Për këtë sakrificë të tyre, unë u jam mirënjohës përjetë.

Fëmijëria ime ishte e zakonshme, por e magjishme, në atë pyll fantastik gështenjash, ku buka “bëhej në degë”, siç thonë ata që gështenjën nuk e përdorin vetëm si frut, por si mjet mbijetese.

Vështirësitë e jetës herë shtoheshin e herë pakësoheshin nga natyra – herë e egër, herë joshëse – në atë vend alpin e malor. Sapo dilje në oborrin e shtëpisë, pamja e parë që të kapte syri ishte Shkelzeni Madhështor. Në verë, ai ngrihej hije-rëndë, impozant, gjigand, mbresëlënës e imponues; të ftonte me forcë t’i ngjiteshe deri në majë… Në dimër, i mbuluar nga bora, ai shfaqej hijerëndë, i bardhë e fisnik, dhe të mrekullonte me bukurinë e vet të papërsëritshme. Dita çelte herët, me shndritjen e majës së Shkelzenit nga rrezja e parë e Diellit që vinte nga lindja – nga Kosova, ajo tokë gjithmonë e dashur dhe e fortdëshiruar. Vështrimi i një fëmije mbetej përherë i shtangur nga madhështia e tij – një ndjenjë që nuk shuhet as sot.

Më pas vinte dita, e mbushur me hijet që lehtësonin vapën përvëluese të verës, ndërsa në dimër, me rréhét – ato udhë të çelura nëpër borë – të hapura nga të mëdhenjtë, për të çarë mes përmes “tunelit” të bardhë që të çonte drejt shkollës “Asim Vokshi”.

Fusha e Tropojës, pemtoret me lloj-lloj frutash – ku kumbulla tropojane mbizotëronte me aromën dhe shijen e saj unike – e zbutnin ashpërsinë e natyrës përreth. Ishte një peizazh që do ta kishin zili të gjithë banorët e Alpeve, kudo në botë. Ai mjedis nuk mund të kalonte pa lënë gjurmë të thella në karakterin e njerëzve.

Epika madhështore e Këngëve të Kreshnikëve, lahutarët që këndonin me mall e pasion vargje si *“Fort po shndrit njaj Diell e pak po nxe”*, apo baladat heroike të trimave të Malësisë së Gjakovës e të Kosovës – *“Col Delia sy sahati, i lumtë goja mirë vikati, vetë po shkoi, Pashën po e çarti”* – krijonin një kontrast të fuqishëm me lirikat e rralla e prekëse si:
*Moj bardhokë, bardhokë e bardhë*,
apo
*Në drrasë të vekit kush po kan…?*



Aty ndërlidheshin qëndresa me mallin, trimëria me butësinë, dhe forca e burrnisë me ndjeshmërinë e shpirtit popullor.

Ishte dhe mbetet ai mjedis i Malësisë së Gjakovës, që ka rritur burra e gra që i dolën zot vatanit me nder e burrëri: Binak Alia, Col Delia, Zeqir Halili i Prifçit, Zylë Hysenja e Koraqit, Cuce Avdylja e Geghysenit, Ali Ibra i Nezajve, Haxhi Zekë Byberi, Bajram Curri e shumë të tjerë — të gjithë luftëtarë e pleqnarë që i bënin dritë asaj treve. Në atë malësi gjetën strehë burrat e Kosovës, dhe aty morën shtysë kryengritjet e tyre anti-osmane. Kjo traditë qëndrese e krenarie, trashëguar brez pas brezi, u ruajt e paprekur deri në luftën e fundit të UÇK-së, e cila u zhvillua krejt në frymën e asaj lavdie të moçme.

Fëmijët aty rriteshin me epikën e piskamës së burrave që lëshonin kushtrimin, me zërin e vajtareve që qanin trimat, me këngët e legjendave, por edhe me ritmin e tupanit që "të ngre peshë në ajër", me zërin jehues të grave që zbukuronin dasmat: "Ngjitet kana pika-pika..." dhe shumë të tjera.
Ndërkohë që rritesha, malsorët e mi më bënin përherë e më krenar për prejardhjen time. Po rritesha duke u frymëzuar nga poetët, piktorët, valltarët, muzikantët, artistët, krijuesit, këngëtarët, studiuesit, profesorët, doktorët, edukatorët, fizikantët, inxhinierët, pedagogët — të gjithë ata që çdo ditë

bënin emër në radhët e intelektualëve shqiptarë dhe më gjerë.

Më vonë, ishin politikanët e krahinës sime ata që i dolën ballë përballë diktaturës, e sfiduan atë, i hapën udhë demokracisë, transformuan Shqipërinë dhe i dhanë – e vijojnë t’i japin – nder jo vetëm Malësisë së Gjakovës, por mbarë kombit shqiptar.

Në rastin e parë që u dha për nismën e lirë, pas rënies së komunizmit, ishin bashkëvendasit e mi ata që ndërtuan ndërmarrjet më të suksesshme të kapitalizmit në Shqipëri. Sot, ato janë pika referimi në kryeqytetin tonë, Tiranë – kullat më të larta dhe më të njohura – që janë kthyer në histori të vërteta suksesi të tregut të lirë. Edhe pse fëmijëria ime në atë vend të bukur u ndërpre shumë herët, imazhet e asaj kohe më kanë mbetur përherë në sy dhe në mendje: pylli i mrekullueshëm i Kojelit bashkëjeton në një dialog të përjetshëm ballë përballë me gjigandin Shkëlzen.

Kujtimet e fëmijërisë sime lidhen më shumë se me çdo gjë tjetër me shkollën. Pata fatin të isha nxënës i shkollës 8-vjeçare “Asim Vokshi” në Tropojë, aty ku kishin mësuar figura të shquara që banonin në një rreth jo më larg se një kilometër nga njëri-tjetri dhe nga familja ime. Ndër ta spikasin:

- **Profesor, Dr. Sali Berisha** – ish-nxënësi dhe studenti i shkëlqyer, mjek kardiolog, pedagog dhe profesor, më vonë anëtar i Bordit Drejtues të Organizatës Botërore të Shëndetësisë, e pastaj Presidenti dhe Kryeministri i ardhshëm i Shqipërisë. Ai ishte politikani që e drejtoi vendin drejt demokracisë, ekonomisë së tregut dhe botës së lirë.
- **Profesor Arif Gashi** – studenti më i dalluar shqiptar në Moskë, që ra në kundërshtim me diktaturën dhe përfundoi në burgjet e egra të regjimit komunist.
- **Profesor Zenun Mulaj** – një ndër fizikantët dhe pedagogët më të ditur në Shqipëri, njeri i urtë dhe fisnik. Ish-student i Universitetit të Shën Petërburgut, ai mbetet një nga mësimdhënësit më të edukuar që kanë njohur auditorët e Fakultetit të Shkencave në Tiranë.
- **Poeti i shquar Avni Mulaj**, autor i veprave poetike, letrare dhe dramatike si *Valbona e Kaltër*, *Orët e mia*, *Currila*, *Gërsheti i luftërave* – kjo e fundit kushtuar heroinës Shote Galica – për të përmendur vetëm disa nga krijimet e tij të paharruara.
- **Mjeshtri i Madh i Poezisë, Hamit Aliaj**, i njohur për vargjet e tij aq të bukura, të ndjera dhe të ndërtuara me mjeshtëri, që pasqyrojnë shpirtin e Malësisë.
- **Edukatori Osman Islami**, ylli i Shkollës Pedagogjike "Shejnaze Juka", i cili iu nënshtrua një persekutimi mizor nga diktatura vetëm pse e donte Kosovën dhe dëgjonte Radio Prishtinën.

Vitet kaluan, dhe pas shumë ecejakesh, suksesesh, por edhe peripecish, jam përsëri krenar që përvoja ime e fundit në jetën aktive të punës i shërben një kompanie të madhe

— pronë e një tropojani që sot është figura më e njohur dhe më e suksesshme e biznesit shqiptar: SIGAL UNIQA Group Austria, nën drejtimin e z. Avni Ponari. Dhe ku ndodh kjo? Pikërisht në Kosovën tonë të dashur!

Pamjet e larmishme të natyrës, me të cilat e ilustrova këtë ditë të veçantë të jetës sime, janë ndoshta shprehja më e fuqishme e natyrës njerëzore të krahinës sime. Aty ku ndërthuren dhe harmonizohen epika, bukuria shpirtërore dhe fizike, impulset, energjia, trimëria, zgjuarsia, herë-herë nxitimi, arsyetimi i shëndoshë, vendimet e menjëhershme dhe aksionet racionale – por edhe ndonjë ngut i natyrshëm njerëzor.
Prandaj, kudo që shkova, në çdo cep të botës, ndihesha krenar kur më pyesnin se nga isha.
Me zemër plot përgjigjesha:

Jam nga Tropoja, nga Malësia e Gjakovës, nga Shqipëria.

Nga ky vend që shihni në foto, iu ktheva sot kujtimeve të vendlindjes sime, në këtë ditë të 26 gushtit 2017. Sepse gjithçka për mua filloi këtu, si sot, 65 vjet më parë — më 26 gusht 1952 — në lagjen Kojel të Tropojës, në Malësinë e Gjakovës.


Djemte e INSTITUTIT TE LARTE TE
ARTEVE Tirane 72-75






DIPLOMË

Nr. 796

Studenti Mal Bajram Berisha
filloi studimet në vitin 1971 - 1972
dhe mbaroi në vitin 1975 - 1976
kursin e plotë të degës Kulturës

TË INSTITUTIT TË LARTË
TE ARTEVE.

Me vendim të komisionit shtetëror
dt. 18-V-1976
i jepet titulli organizator e drejtues i punës kulturore artistike

Drejtori i Institutit: LILI ZHAMO
Kryetari i komisionit shtetëror: RAZI BRAHIMI




Tiranë, më 18-V-76 Nr. i regjistrit 118

